## DASHURIA DHE LLOJET E SAJ

**Dashuria (në arabisht: المحبة) ndahet në katër lloje:**

**1. Ibadet** (عبادة)**:**

Kjo është dashuria ndaj Allahut dhe ndaj çdo gjëje që e do Allahu.
Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿وَٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ أَشَدُّ حُبّٗا لِّلَّهِۗ﴾

﴾**Por ata që besojnë, e duan shumë më tepër Allahun.**﴿[1]

**2. Shirk** (شرك)**:**

Kjo është dashuria ndaj dikujt tjetër pos Allahut, duke iu përulur dhe duke e madhëruar. Ky lloj i dashurisë, pra dashuria e shoqëruar me përulje dhe madhërim, duhet t'i kushtohet vetëm Allahut.
Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿وَمِنَ ٱلنَّاسِ مَن يَتَّخِذُ مِن دُونِ ٱللَّهِ أَندَادٗا يُحِبُّونَهُمۡ كَحُبِّ ٱللَّهِ﴾

﴾**E megjithatë, disa njerëz zgjedhin (për të adhuruar) në vend të Allahut (zota) të tjerë, (duke i konsideruar) si të barabartë me Atë dhe duke i dashur siç duhet Allahu.**﴿[2]

**3. Mëkat** (معصية)**:**

Kjo është dashuria ndaj mëkateve, bidateve dhe gjërave të ndaluara.
Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿إِنَّ ٱلَّذِينَ يُحِبُّونَ أَن تَشِيعَ ٱلۡفَٰحِشَةُ فِي ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَهُمۡ عَذَابٌ أَلِيمٞ فِي ٱلدُّنۡيَا وَٱلۡأٓخِرَةِۚ وَٱللَّهُ يَعۡلَمُ وَأَنتُمۡ لَا تَعۡلَمُونَ ١٩﴾

[1] Sureja el-bekare, 165.
[2] Sureja el-bekare, 165.

**﴾Ata që duan të përhapen shpifjet e turpshme (ose imoraliteti) ndër besimtarët, i pret një dënim i dhembshëm në këtë botë dhe në tjetrën; Allahu i di të gjitha e ju nuk i dini.﴿**[3]

**4. Dashuri e natyrshme** (محبة طبيعية)**:**

Kjo është dashuria ndaj fëmijëve, familjes, vetvetes e kështu me radhë. Kjo dashuri është e lejuar.
Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ زُيِّنَ لِلنَّاسِ حُبُّ ٱلشَّهَوَٰتِ مِنَ ٱلنِّسَآءِ وَٱلۡبَنِينَ وَٱلۡقَنَٰطِيرِ ٱلۡمُقَنطَرَةِ مِنَ ٱلذَّهَبِ وَٱلۡفِضَّةِ وَٱلۡخَيۡلِ ٱلۡمُسَوَّمَةِ
وَٱلۡأَنۡعَٰمِ وَٱلۡحَرۡثِۗ ذَٰلِكَ مَتَٰعُ ٱلۡحَيَوٰةِ ٱلدُّنۡيَاۖ وَٱللَّهُ عِندَهُۥ حُسۡنُ ٱلۡمَـَٔابِ ١٤ ﴾

**﴾Njerëzve u është hijeshuar dashuria për gjërat e dëshiruara: për gratë, fëmijët, arin dhe argjendin e grumbulluar, kuajt e bukur, bagëtitë dhe arat e lëruara. Këto janë kënaqësitë e kësaj jete, por shumë më i mirë është kthimi tek Allahu.﴿**[4]

[3] Sureja en-nurë, 19.
[4] Sureja al-‘imran, 14.